*Pyetja: A i lejohet gruas të bëjë itikaf për prindërit e saj të vdekur?*

*Përgjigja:* Disa dijetarë kanë mendimin se lejohet veprimi i çdo ibadeti e më pas dhurimi i shpërblimit të tij për të vdekurit. E disa të tjerë kanë mendimin se duhet të kufizohemi në ato ibadete të cilat janë përmendur në Kuran dhe Synet.

Shejh Salih El Fevzan (Allahu e ruajte) është pyetur: Cilat janë gjërat prej të cilave kanë dobi të vdekurit nga të gjallët? Dhe a ka dallim mes adhurimeve trupore dhe atyre jo trupore? Shpresojmë të e sqaroni për ne këtë çështje dhe të e vendosni një rregull te e cila do të ktheheshim çdo herë kur do të kishim probleme me këso çështje. Na jepni përgjigje, Allahu ju begatoftë.

Ai është përgjigjur: I vdekuri përfiton nga i gjalli në bazë të asaj që është përmendur në citate sikurse lutja për të, kërkimi i faljes për të, dhënia lëmoshë për të, haxhi dhe umreja për të, larja e borxheve që i ka pas dhe zbatimi i porosive të tij fetare. Për të gjitha këto kanë treguar argumentet se janë të lejuara.

Disa dijetarë së bashku me këto ia kanë bashkëngjitur çdo vepër të mirë që e bën myslimani dhe e dhuron shpërblimin e saj për myslimanin qoftë i gjallë apo i vdekur. Por, më e saktë është përkufizimi në atë që është transmetuar në citate. Dhe kjo e përcaktohet me fjalën e Allahut të lartësuar:

*"Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar"* (En Nexhm: 39) E Allahu e dinë më së miri.[1]

E për sa i përket prindërve: Feja e ka bërë fëmijën rezultat të punës së babait të tij.

Ebu Hurejrje (Allahu qoftë i kënaqur me të) ka thënë: I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të):

[1] El Munteka min Fetava El Fevzan: 2/161.

*“Ajo që e pason besimtarin prej veprës dhe të mirave të tij pas vdekjes së tij është: Një dije të cilën ua ka mësuar të tjerëve dhe e ka përhapur, një fëmijë të mirë që e lë pas vetes, ndonjë Mus’haf të cilin e ka lënë si trashëgimi, një xhami të cilën e ka ndërtuar, një shtëpi për udhëtarin që e ka ndërtuar, apo e ka rregulluar ecjen e një lumi, një sadakë që e ka nxjerrë prej pasurisë së tij gjatë kohës sa ka qenë i shëndoshë dhe gjallë. Kjo e pason atë pas vdekjes së tij.”*[2]

Es Sindi në komentet mbi librin Sunen b. Maxheh thotë:

“Llogaritja e fëmijës së mirë prej veprës dhe mësimdhënies është mirë, sepse prindi është shkak për ekzistimin e tij dhe shkak për mirësinë dhe udhëzimin e tij në rrugë të drejtë, për këtë është llogaritur sikurse vetë vepra në fjalën e Allahut të lartësuar: *“.. ai ishte punëkeq ..”* (Hud: 46)

Shejh Albani (Allahu e mëshiroftë) thotë:

“Atë që e punon fëmija i mirë prej veprave të mira iu takon prindërve sikurse shpërblimi i tij pa iu munguar nga shpërblimi i tij asgjë, sepse fëmija është prej mundit dhe punës së tyre e Allahu i lartësuar thotë:

*“Dhe se njeriut nuk i takon tjetër vetëm se ajo që ka punuar”* (En Nexhm: 39)

Dhe Pejgamberi (paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të) ka thënë: *“Më e mira që han njeriu është ajo që e fiton prej punës së tij, e fëmija i tij është prej punës së tij.”*[3]

E dyta: Për sa i përket Itikafit të grave: Itikafi është i preferuar për burrat dhe gratë por, te gratë është i përkufizuar me lejen që duhet ta marrë nga burriapo familja e saj dhe të mos të përbëjë itikafi i saj fitne (sprovë) për meshkujt.

Shejh Muhamed b. Salih El Uthejmin thotë:

---

[2] E transmeton Ibn Maxheh me nr: 242. Ibn Huzejme e konsideron të saktë: 4/ 121. E Mundhiriu e konsideron hasen si dhe Shejh Albani në “Sahih Et Tergib”: 1/18.

[3] E transmeton Ebu Davudi me nr: 3528, Nesaiu me nr: 4464, Ibn Maxheh me nr: 2137. Albani e konsideron të saktë në “Irvaul Galil”: 7/ 230 dhe në “Ahkamul Xhenaiz”: 126.

“Gruaja e kryen itikafin përderisa të mos përbëjë Itikafi i saj sprovë për meshkujt në të kundërtën: Asaj nuk i lejohet, sepse nëse një gjë e preferuar po që se ka si pasojë diçka të ndaluar, atëherë duhet të ndalohet dhe e njëjta vlen edhe për gjërat e lejuara. Nëse e paramendojmë se ajo nëse bën itikaf iu bën fitne (magjeps) meshkujve sikurse që ndodh në Qabe ku nuk ka vend të posaçëm për gratë, e gruaja patjetër duhet të flejë natën apo ditën, e me këtë rast buajtja e saj në mesin e meshkujve të cilët vijnë dhe shkojnë është fitne për ta.

Argument për lejimin e Itikafit për gratë: është Itikafi i grave të Pejgamberit (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) gjatë jetës së tij dhe pas vdekjes. E nëse i frikësohet ndonjë sprove pengohet nga Itikafi, sepse Pejgamberi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të) ka ndaluar edhe për më pak se kaq. Njëherë kur dëshiroi të bënte itikaf e pa tendën e Aishes, tendën e filanes dhe tendën e tjetrës, e pastaj tha: “*A duan të shkojnë në shëtitje?!”* dhe urdhëroi të largoheshin nga aty dhe nuk bëri itikaf atë vit por, e kompensoi në muajin sheval. E kjo të tregon se itikafi i gruas nëse përbën sprovë, atëherë është më meritor të pengohet.”[4]

**Si rezyme:** Duhet që njeriu t’i shtoj veprat e mira për veten e tij para se të vjen vdekja dhe të ndërpritet puna e tij. E prindërit e tij do të kenë pjesë në shpërblimet e këtyre veprave pa iu munguar shpërblimet fëmijëve të tyre.

E Allahu e dinë më së miri.

---

[4] “Esh Sherhul Mumti”: 6/510-511.